**VENDIM**
**Nr. 570, datë 17.7.2019**

**PËR KRIJIMIN, ORGANIZIMIN DHE FUNKSIONIMIN E AGJENCISË KOMBËTARE TË PYJEVE**

*(Ndryshuar me VKM nr. 584, datë 22.7.2020)*

*(I përditësuar)*

Në mbështetje të nenit 100 të Kushtetutës dhe të nenit 6, të ligjit nr. 90/2012, "Për organizimin dhe funksionimin e administratës shtetërore", me propozimin e ministrit të Turizmit dhe Mjedisit, Këshilli i Ministrave

VENDOSI:

I. DISPOZITA TË PËRGJITHSHME

1. Krijimin e Agjencisë Kombëtare të Pyjeve (në vijim AKP), si person juridik publik, buxhetor, në varësi të ministrit përgjegjës për pyjet, me seli në Tiranë. AKP-ja financohet nga buxheti i shtetit dhe nga burime të tjera të ligjshme.

2. AKP-ja ka si mision mirëqeverisjen e pyjeve, ruajtjen dhe zhvillimin e tyre, shfrytëzimin e qëndrueshëm e shumëfunksional të burimeve pyjore, si pasuri natyrore me rëndësi kombëtare.

II. PËRGJEGJËSITË FUNKSIONALE TË AGJENCISË KOMBËTARE TË PYJEVE

AKP-ja ka këto përgjegjësi:

a) Sigurimin e performancës në sektorin e pyjeve;

b) Vlerësimin e gjendjes së pyjeve;

c) Organizimin e punës për inventarizimin dhe kërkimin në fushën e pyjeve;

ç) Organizimin e punës dhe hartimin e dokumenteve për menaxhimin e pyjeve;

d) Organizimin e punës për monitorimin dhe kontrollin e pyjeve.

III. ORGANIZIMI DHE FUNKSIONIMI I AGJENCISË KOMBËTARE DHE AGJENCIVE RAJONALE TË PYJEVE

1. AKP-ja e shtrin veprimtarinë në të gjithë territorin e Republikës së Shqipërisë. Ajo organizohet në 2 nivele:

a) Në nivel qendror nëpërmjet drejtorisë qendrore;

b) Në nivel rajonal nëpërmjet 4 (katër) agjencive rajonale të pyjeve (këtu e më poshtë ARP).

2. Ministri miraton me urdhër shtrirjen territoriale të ARP-ve dhe qarkun ku do të ngrihet agjencia rajonale.

3. AKP-ja drejtohet nga drejtori i Përgjithshëm, i cili organizon dhe drejton të gjithë veprimtarinë e saj dhe përgjigjet përpara ministrit. Drejtori i Përgjithshëm përfaqëson AKP-në në marrëdhënie me të tretët. ARP-të drejtohen nga drejtuesit përkatës të tyre.

4. Struktura dhe organika e AKP-së miratohen nga Kryeministri, sipas përcaktimeve në legjislacionin në fuqi për organizimin dhe funksionimin e administratës shtetërore.

5. AKP-ja, në përputhje me përgjegjësitë e veta, kryen këto detyra:

5.1. Në lidhje me performancën në sektorin e pyjeve:

a) zbaton politikat, strategjitë dhe programet kombëtare në fushën e pyjeve si dhe ofron mbështetje dhe orientim për institucionet qendrore e vendore, që kanë rol në zhvillimin dhe mbrojtjen e pyjeve;

b) përcakton normativa, standarde, metodologji, udhëzues, rregullore, kërkesa, kritere dhe praktika të unifikuara për ruajtjen, përdorimin/shfrytëzimin, rehabilitimin dhe përmirësimin e burimeve pyjore dhe elementeve silvikulturorë, duke bashkëpunuar sipas ligjit me çdo ministri apo institucion përgjegjës dhe në përputhje me kërkesat për integrimin në BE;

c) përcakton objektivat për sektorin, bazuar në politikat, strategjitë, programet, masat, projektet e hartuara nga ministria përgjegjëse për pyjet dhe identifikon treguesit kyç për vlerësimin e arritjes së tyre;

ç) vlerëson performancën e përdorimit të burimeve pyjore përkundrejt objektivave dhe nivelit të përmbushjes së treguesve, si dhe ndërmerr nisma për përmirësimin e performancës;

d) vlerëson funksionalitetin e të gjithë kuadrit institucional në sektorin e pyjeve, funksionet dhe organizimin e tyre, si dhe sugjeron ndërhyrje e përmirësime në rast mbivendosjeje funksionesh, keqorganizim ose mungesë ekzekutimi të detyrave funksionale nga institucionet përgjegjëse;

dh) monitoron dhe vlerëson eficiencën/efikasitetin e produktit apo të impaktit të sektorit pyjor dhe të masave të ndërmarra për arritjen e objektivave;

e) garanton integrimin dhe angazhimin e aktorëve, duke ngritur sistemin e ndërveprimit në mënyrë të integruar dhe gjithëpërfshirëse;

ë) harton dhe mirëmban baza të dhënash, dokumente, manualë, plane, teknika, raporte mbi komunikim-ndërveprimin e aktorëve;

f) ndjek ngritjen dhe funksionimin e komisioneve, të komiteteve apo të grupeve të punës, për çështje që lidhen me menaxhimin e burimeve pyjore;

g) merr masa për parandalimin dhe zbutjen e kërcënimeve, të risqeve dhe të problematikave sociale e ekonomike, që mund të rezultojnë nga shfrytëzimi i burimeve pyjore.

5.2. Në lidhje me vlerësimin e gjendjes së pyjeve:

a) vlerëson gjendjen e pyjeve dhe të treguesve pyjorë në nivel kombëtar të treguesve silvikulturorë, të burimeve gjenetike, të agropylltarisë, të tokës, të biodiversitetit, të shëndetit në pyje e kullota etj.);

b) kryen vlerësime në nivel ekspertize dhe përgatit projekte të rehabilitimit për fondin pyjor, kullosor dhe/ose atë të bimëve etero-vajore, në rastet e dëmit të shkaktuar nga ushtrimi i aktiviteteve të ndryshme që zhvillohen në to, me kërkesë të subjektit që shkakton dëmin, ose kur informohet për dëmin në rrugë të tjera;

c) mbi bazën e përpunimit të rezultateve, përgatit raportin mbi gjendjen e pyjeve dhe, pas miratimit nga strukturat përkatëse, dërgon për botim materialin për informimin e publikut;

ç) mbulon marrëdhënien me publikun dhe realizon ndërgjegjësimin publik për rëndësinë e burimeve pyjore dhe angazhimin e gjithsecilit për mbrojtjen e tyre;

ç) promovon e sensibilizon për rëndësinë e burimeve pyjore dhe nxit pjesëmarrjen e përdoruesve të pyjeve nëpërmjet fushatave ndërgjegjësuese, botimeve, publikimeve, konferencave, seminareve, forumeve apo konsultimeve;

dh) organizon takime, simpoziume dhe konferenca për arritjet dhe problemet aktuale në fushën e pyjeve, të kullotave dhe të bimëve mjekësore, si dhe merr pjesë e raporton për problemet e mësipërme, në konferenca e takime, kombëtare dhe ndërkombëtare;

e) vlerëson kapacitetet dhe situatën infrastrukturore ekzistuese (asete, teknologji, pajisje);

ë) përgatit e publikon raporte për gjendjen dhe përdorimin e burimeve pyjore, si dhe botime të tjera që kanë lidhje me zonën pyjore.

5.3. Në lidhje me informacionin, inventarizimin dhe kërkimin në fushën e pyjeve:

a) projekton, ndërton, mirëmban dhe përditëson sistemin e integruar të informacionit në sektorin e pyjeve, duke garantuar aksesin dhe shkëmbimin e të dhënave sipas ligjit (kadastra apo inventari i pyjeve, baza të dhënash, regjistra);

b) menaxhon bazën qendrore e të integruar të të dhënave, kryen analiza të ndryshme si dhe shpërndan informacionin, duke zbatuar standardet e cilësisë dhe të konfidencialitetit, sipas llojit të përdoruesit, në funksion edhe të hartimit të dokumenteve (politika, programe, plane etj.) nga aparati i ministrisë;

c) përgatit dhe mbikëqyr Inventarin Kombëtar të Pyjeve;

ç) kujdeset për menaxhimin, përditësimin dhe konfigurimin e hartave e të metodave të tjera të prezantimit të të dhënave që kanë referencë hapësinore, duke përdorur sistemin GIS;

d) drejton dhe bashkërendon punën për gjenerimin, grumbullimin dhe përditësimin e të dhënave, cilësore e sasiore, për burimet pyjore;

dh) kryen vlerësime, studime e kërkime shkencore, si dhe propozon qasje, metoda e teknika inovative që kontribuojnë në rritjen e eficiencës së sektorit dhe forcimin e ndikimit të kërkuar;

e) bashkëpunon me institucione shkencore, vendase dhe të huaja, që punojnë në fushën e pyjeve, me universitete, institute dhe qendra kërkimore si dhe me organizata të shoqërisë civile;

ë) nxit studime e projekte për zhvillimin e qëndrueshëm e shumëfunksional të pyjeve në Shqipëri.

f) organizon trajnime dhe kontribuon në rritjen e kapaciteteve të aktorëve që ndërveprojnë me pyjet (institucione qendrore e lokale, biznese, OJF etj.).

5.4. Në lidhje me menaxhimin e pyjeve:

a) garanton mbrojtjen dhe përdorimin e qëndrueshëm të burimeve pyjore;

b) drejton procesin për optimizimin e shfrytëzimit të burimeve pyjore drejt përfitueshmërisë ekonomike, në përputhje me parimet, prioritetet në përdorim e nevojat e vendit, si dhe me kriteret për ruajtjen dhe mbrojtjen e pyjeve.

c) harton, zbaton dhe monitoron plane, programe e projekte që synojnë miradministrimin, ruajtjen dhe zhvillimin e fondit pyjor, në bashkëpunim dhe koordinim me institucione në nivel qendror e vendor, me donatorë/partnerë zhvillimorë, me organizma të shoqërisë civile dhe biznesit;

ç) harton, zbaton dhe monitoron ndikimet dhe efektshmërinë e planeve të menaxhimit të pyjeve dhe të planeve të mbarështimit;

d) vlerëson kosto-përfitimet ekonomike të përdorimeve të burimeve pyjore, bazuar në parashikimin afatgjatë të ofertë-kërkesës.

5.5 Në lidhje me monitorimin dhe kontrollin e pyjeve:

a) harton programin e monitorimit të pyjeve, të treguesve pyjorë që parashikohen të jenë pjesë e këtij programi, të cilët pasqyrojnë gjendjen apo trysninë e ushtruar ndaj pyjeve;

b) monitoron dhe kontrollon zbatimin e kushteve e të kritereve të përcaktuara në lejet/autorizimet e dhëna për përdorimin e pyjeve;

c) këshillon dhe informon subjektet lidhur me detyrimet ligjore që duhet të respektohen prej tyre;

ç) monitoron pyjet në drejtim të zbatimit të detyrimeve kombëtare dhe ndërkombëtare;

d) zbaton programin kombëtar për monitorimin e treguesve afatshkurtër, afatmesëm dhe afatgjatë në fushën e pyjeve, të kullotave, të bimëve mjekësore, të biodiversitetit të tyre, të ndryshimeve klimatike e të biomasës, në përputhje me aktet ligjore në fuqi, dhe në bashkëpunim të ngushtë me organet e pushtetit qendror, vendor dhe palë të treta të interesuara;

dh) monitoron-kontrollon të drejtat e akorduara nga njësitë e vetëqeverisjes vendore tek operatorët publikë ose privatë, për shfrytëzimin e fondit pyjor, për sa i përket përputhshmërisë dhe respektimit të kritereve, të kërkesave, të kufizimeve dhe rekomandimeve të evidentuara në planet e menaxhimit e të mbarështimit të pyjeve;

e) monitoron-kontrollon veprimtarinë e strukturave të administrimit e të inspektimit pyjor në njësitë e vetëqeverisjes vendore, për sa i përket zbatimit dhe respektimit të legjislacionit në fuqi e të planeve të miratuara, të cilat ndërhyjnë për marrjen e masave të detyrueshme në rastet kur evidentohen shkelje apo shmangie nga përmbajtja dhe kërkesat e tyre.

6. ARP-të ushtrojnë këto përgjegjësi dhe detyra:

a) Mbledhin, përpunojnë dhe analizojnë të dhëna e informacione për gjendjen e pyjeve në nivel rajoni, të cilat ia raportojnë drejtorisë qendrore, në funksion të krijimit të sistemit të integruar të informacionit pyjor, në nivel kombëtar;

b) Kryejnë monitorime dhe kontrolle mbi bazën e riskut, me qëllim sigurimin e ligjshmërisë në çështjet që lidhen me fondin pyjor, zbatimin e kufizimeve dhe të detyrimeve të vendosura në planet e menaxhimit e të mbarështimit, si dhe respektimin e kushteve e të kritereve të përcaktuara në lejet, autorizimet apo kontratat e dhëna për përdorimin e pyjeve;

c) Ushtrojnë kontrolle, marrin masa për parandalimin e cenimeve dhe të dëmeve në pyje, si dhe njoftojnë e vënë në dispozicion të institucioneve përgjegjëse për inspektimin pyjor dhe hetimin e procedimin penal të shkelësve të gjitha materialet dhe informacionin që zotërojnë;

ç) Koordinojnë veprimtarinë dhe bashkëpunojnë me strukturat përgjegjëse për pyjet në njësitë e vetëqeverisjes vendore dhe me strukturat përgjegjëse për administrimin e zonave të mbrojtura;

d) Sigurojnë mbështetje, asistencë, realizojnë trajnime, ofrojnë informacion dhe këshilla teknike për njësitë e vetëqeverisjes vendore, strukturat përgjegjëse për zonat e mbrojtura dhe subjekte të interesuara, me qëllim realizimin efektiv të përgjegjësive të tyre në lidhje me pyjet dhe rritjen/zhvillimin e kapaciteteve njerëzore e institucionale në sektorin e pyjeve.

7. Marrëdhëniet e punës së drejtorit të Përgjithshëm, të nëpunësve të AKP-së dhe të nëpunësve të ARP-ve rregullohen sipas dispozitave të legjislacionit për nëpunësin civil. Marrëdhëniet e punës së punonjësve administrativë rregullohen në bazë të dispozitave të Kodit të Punës.

8. Rregullorja që përcakton metodat e brendshme të punës dhe për sjelljen e personelit të AKP-së miratohet nga ministri, pas propozimit të drejtorit të Përgjithshëm.

9. AKP-ja ka stemën, logon dhe vulën e saj zyrtare. Stema e AKP-së përbëhet nga stema e Republikës së Shqipërisë, me shënimet "Republika e Shqipërisë, Ministria e Turizmit dhe Mjedisit, Agjencia Kombëtare e Pyjeve", në përputhje me përcaktimet e vendimit të Këshillit të Ministrave për mënyrën e përdorimit të stemës së Republikës së Shqipërisë.

10. ARP-të kanë stemën, logon dhe vulën e tyre zyrtare. Stema e zyrave përbëhet nga stema e Republikës së Shqipërisë, me shënimet "Republika e Shqipërisë, Ministria e Turizmit dhe Mjedisit, Agjencia Kombëtare e Pyjeve, Agjencia Rajonale e Pyjeve ... (emri i qarkut ku ka selinë agjencia)", në përputhje me përcaktimet e vendimit të Këshillit të Ministrave për mënyrën e përdorimit të stemës së Republikës së Shqipërisë.

11. Vula e AKP-së dhe vulat e secilës ARP kanë formën dhe elementet e përcaktuara në vendimin e Këshillit të Ministrave për rregullat e prodhimit, të administrimit, të kontrollit dhe të ruajtjes së vulave zyrtare. Vulat prodhohen, administrohen dhe ruhen në përputhje me legjislacionin në fuqi.

IV. DISPOZITA KALIMTARE DHE TË FUNDIT

1. Struktura përgjegjëse për pyjet në Agjencinë Kombëtare të Mjedisit vijon të përmbushë normalisht përgjegjësitë e saj deri në momentin e funksionimit të plotë të AKP-së sipas përcaktimeve të këtij vendimi.

2. Për nëpunësit civilë aktualë të strukturës përgjegjëse për pyjet në Agjencinë Kombëtare të Mjedisit, të cilët transferohen në Agjencinë Kombëtare të Pyjeve, zbatohen dispozitat e legjislacionit për nëpunësin civil në rastin e mbylljes dhe të ristrukturimit të institucionit. Për punonjësit administrativë zbatohen dispozitat e Kodit të Punës.

2/1. Për nëpunësit e Inspektoratit Shtetëror të Mjedisit, Pyjeve, Ujërave dhe Turizmit, të cilët kanë kryer funksione të lidhura me monitorimin dhe kontrollin në fushën e pyjeve, zbatohen dispozitat e nenit 67, të ligjit nr. 152/2013, "Për nëpunësin civil", të ndryshuar.

3. Numri i punonjësve dhe fondet buxhetore të strukturës përgjegjëse për pyjet në Agjencinë Kombëtare të Mjedisit i kalojnë Agjencisë Kombëtare të Pyjeve.

4. Efektet financiare, që rrjedhin nga zbatimi i këtij vendimi, të përballohen nga buxheti i shtetit, nëpërmjet Ministrisë së Turizmit dhe Mjedisit.

5. Ngarkohen Ministria e Turizmit dhe Mjedisit, Ministria e Financave dhe Ekonomisë dhe Departamenti i Administratës Publike për zbatimin e këtij vendimi.

Ky vendim hyn në fuqi pas botimit në Fletoren Zyrtare.

KRYEMINISTËR
**Edi Rama**